## -Saudia torturon,dhunon muxhahidët gjatë hetuesisë..

Me Emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbëresit

Dikur pas kthimit prej vendit të Xhihadit, menjëherë pas kohës së Haxhit, U kërkua prej meje që të paraqitem në qendrën kryesore të Ministrisë së Brendshme të Saudit në qytetin tim. Më thanë se kanë nevojë që të më marrin në pyetje për një periudhë jo më shumë se dy javë. Pastaj më dërguan tek Qendra e famshme e Hetuesisë Er-Rueis në regjionin e Er-Ruesit, Xhede. E jo në burgun me siguri të lartë të El-Hairit ku kishin qenë të burgosur Doktori Selman El-Audah dhe Dr. Sheih Sefer El-Hauali që nga Shtatori i vitit 1994 (tani më shumë se 4 vite), Hetuesia Er-Rueis nuk është e njohur publikisht nga organizatat internacionale për të drejtat e njeriut sikurse Amnesty Internacional dhe Kryqi i Kuq. Qeveria Saudite po vazhdon që ta mohoj ekzistencën e një vendi të atillë. Burgu Er-Rueis është vendi në të cilin është mbajtur Sheih Abu Abdul-Aziz, iniciuesi i Xhihadit në Bosnje për 15 muaj (që atëherë ai është liruar por e ka të ndaluar që të largohet nga vendi) dhe Abu Abdur-Rahman El-Sarehi, kryesuesi i Operacionit Çerdhja e Luajve kundër Ushtrisë Ruse në Xhaxhe, në Afganistan, në vitin 1987: padyshim sikurse operacionet tjera të mrekullueshme nga Muxhahidët muhaxhir kundër Rusëve gjatë 10 viteve të okupimit të Afganistanit, që ende po mbahet.

Kur arrita në burg, më vendosën në një dhomë të madhe së bashku me 10 vëllezër të tjerë. Mua më vendosën në një dhomë të atillë për arsye se të gjitha qelit ishin të mbushura. Unë pashë së paku 7 korridore të qelive, çdo korridor mbante 75 vëllezër, përafërsisht ishin më shumë se 350 vëllezër, pasi që i kisha takuar në vende të ndryshme të Xhihadit. Gjithashtu ishte një korridor i veçantë për gra, ku gjendeshin nënat, motrat, vajzat dhe gratë e vëllezërve. Është me rëndësi që të shënohet se në Er-Rueis NUK ka kriminel të burgosur. Er-Rueis është i veçantë, qendër sekrete e hetuesisë / burg, veçanërisht për të burgosurit politik.

Tri ditët e para i kalova në një qeli të përgjithshme, pa probleme. Pastaj emri im u thirr nga lista dhe më than që të shkoj pas rojës. Ata më dërguan në një dhomë speciale, që përmbante shumë objekte të pazakonshme: kjo ishte njëra prej dhomave të torturimit në burg. Mua mu bashkëngjiten edhe dy persona të tjerë: një roje dhe hetuesi. Kur unë i thash Es Selam Alejkum atij, ai më shau dhe erdhi dhe filloj të luaj me mjekrën time, duke bërë shaka për te. Ai ishte i rruar natyrisht.

Ky hetues më foli rreth një ore, ku gjatë asaj kohe mi tha këto pika në vijim:

"Ne jemi më të fortë dhe më të fuqishëm se sa ti. Ju nuk jeni Muxhahida, ju jeni homoseksual, ju jeni qenë, ju jeni gra."

"E tërë çështja jote është në dorën time. Nëse dua, kamë mundësi që të mbys, kamë mundësi që ta urdhëroj rojën që të dhunoj dhe askush nuk ka fuqi që të më ndal nëse unë dëshiroj ashtu." edhe pse ai nuk kishte ndonjë fakt për ndonjë akuzim.

Pas kësaj ore, ai shkoi dhe në dhomë hyri hetuesi tjetër. Ai ishte më i madh dhe më i fuqishëm se sa hetuesi i parë. Ai kishte mjekër të gjatë, një këmishë të gjatë që ishte mbi zogun e këmbës dhe kishte shenjën e sexhdës së gjatë në ballë. Ai mi lidhi duart dhe filloi të më pyet disa pyetje. Për dy orët e ardhshme më pyeste për të njëjtën pyetje, derisa ushtarët vazhdonin të mi rrihnin shputat e këmbëve të mija me shkop polici:

"A beson që Mbreti Fehd është kafir dhe se Qeveria Saudite është qeveri e bazuar në kufr?"

Në fund të këtyre 2 orëve, këmbët rridhnin gjak dhe ishin anjur 2 herë më shumë se sa madhësia e tyre. Thonjtë e mëdhenj kishin rënë.

Ata i pyetën të gjithë vëllezërit për këtë pyetje, prandaj kur një vëlla kishte nënshkruar duke deklaruar se e besojnë këtë, ata kishin për të sjell fetva ndaj tyre, duke thënë se ata janë havarixh, për të cilët është e lejuar që të mbyten. Gjatë këtyre 4 orëve, ata më thanë dhe mi bënë këto gjëra.

"Në Islam, çka do që është e nevojshme që të përmbushet një obligim, atëherë ajo gjë në vete bëhet obligim. Është obligim për ne që ta mbrojmë këtë shtet, prandaj është e lejuar (Hallall) për ne që të bëjmë akte homoseksualiteti ndaj teje në mënyrë që ta mbrojmë këtë shtet. Ne mund të dhunojmë dhe të mbysim. Ne jemi të autorizuar që të veprojmë ashtu." Ai pastaj qeshi dhe e ceku ajetin e Kuranit, (Sureja Ta-ha (20), Ajeti 55) duke bërë shaka: Prej saj ju krijuam ju, e ju do t'u kthejmë përsëri në të, - duke e cekur argumentin e tij për të më dhunuar. Në këtë moment unë ju betova vetës se po ta shihja këtë person jashtë burgut, do ta kisha mbytur pa pasur frikë nga pasojat.

Hetuesi vazhdoi ta lexoj listën e krimeve që supozohet ti kam bërë. Ushtari vazhdoi që të më rrah që të më detyroi që ti pranoj ato krime, derisa i bërtita hetuesit:

"PËR ALLAHUN, unë nuk i kamë bërë këto gjëra!"

Hetuesi pastaj më tha,

"Allahun, lëre Atë anash .Kjo është ndërmjet meje dhe teje: nuk ka asgjë të bëjë me Allahun."

Pastaj ai mu kërcënua se do të më dhunoi dhe u përpiq që të mi zhveshë pantallonat, por unë rezistova. Disa prej vëllezërve në burg i kishin zhveshur lakuriq. Disa të tjerë kishin parë se si hetuesi kishte urdhëruar ushtarin që të ia heq pantallonat dhe brekët atij si mënyrë kërcënuese. S`paku një vëlla që unë e njoh në fakt është dhunuar. Vëllezërit tjerë refuzojnë që të flasin për këtë temë, për shkak të turpit dhe nderit te tyre, por kishte gjithashtu vëllezër tjerë që ishin dhunuar.

Gjatë sesionit të hetuesisë, hetuesi vazhdoi të më rrahë me shkop polici dhe me kamxhik, në fytyrën, duart dhe shpinën time. Trupi u bë i zi dhe i kuq si shkak i rrahjes. Pas 6 muajve ende kamë dhimbje në shpinë për shkak të rrahjes. Ata më shanë mua dhe më shanë nënën time.

Herëve tjera, më urdhëruan që të qëndroj në këmbë 4 orë dhe ushtari më rrihte kur përpiqesha që të ulem. E njoh një vëlla të Algjerisë i cili është detyruar që të qëndroi (në këmbë) 3 muaj. Ai ishte rrahur në shputat e këmbëve të tij dhe gjaku rridhte prej tyre. Ata ia zhveshën rrobat atij dhe i futën shkopin e policit në prapanicën e tij.

Një vëllait ia shkulën qimet e mjekrës së tij derisa nuk i kishte mbetur asnjë qime në fytyrë. Vëllezërve tjerë i kishin futur gjilpëra dhe objekte tjera të vrazhda në pjesët private të tyre. Unë pash shumë vëllezër me shenja të torturimeve elektrike në trupat e tyre.

Qendra Er-Rueis përdorë 3 lloje të torturimeve elektrike. Armë dore (për shok elektrik), tjetra është në madhësi të baterisë së automjetit dhe e treta është një makinë e madhe dhe e përsosur, e cila tek hetuesit njihej si Sinderella. Sinderella është një pjesë në të cilën futet i tërë trupi i viktimës. Krahët, këmbët dhe beli i tij i lidhet me rripa të fortë, derisa rryma elektrike aplikohet mbi të. Kontrollohet në mënyrë elektronike dhe plotësisht e kompjuterizuar. Disa prej vëllezërve kanë vuajtur dëme të përjetshme të trurit si pasojë e kësaj makine. [Shënim nga Azem Publikation: është me rëndësi që të ceket se nuk ka asnjë vend Musliman i cili posedon teknologji që të prodhoj një makinë të atillë të përsosur. Kompania në Selly Oak, Birmingham, UK, është e njohur për prodhimin e pjesëve për torturim në gjatësi prej 20 dhe 40 pëllëmbë, të

cilat shiten në vendet Muslimane. Kjo pik është debatuar në Parlament prej disa Parlamentarëve Britanezë.]

Unë e takova Abu Abdur-Rahman Es-Sarehi (emri i vërtet Hasan Es Sarehi) në Er-Rueis. Es-Sarehi ishte njëri prej komandantëve të shkëlqyeshëm të Muxhahidëve në Afganistan. Në Xhaxhe, në vitin 1987, Muxhahidët ia filluan një sulmi të guximshëm dhe të spikatur kundër ofensivës të Superfuqisë Sovjetike në të cilën merrnin pjesë forcat Tokësore dhe Ajrore. Ajo ka qenë njëra prej betejave më të famshme gjatë tërë luftës dhe për shkak të rrezikut të madh që përmbante, ka qenë e njohur si Operacioni i Strofullës të Luanëve të Afganistanit. Shumë prej personaliteteve të njohura të Muxhahidëve murrën pjesë në këtë operacion, siç ishin Usame bin Ladini, Ebu Zubeir El-Medeni dhe Sheik Tamim Adnani ndër mesin e shumë shehidëve të tjerë. Sheih Abdullah Azemi ishte në vijën e dytë të frontit. Kryesuesi dhe komandanti i këtij operacioni ka qenë Ebu-Rahman Es-Sarehi. Es-Sarehi ishte mësuesi i Ibn-ul-Hatabit (Komandantit të Muxhahidëve të Huaj në Çeçeni ) dhe i kishte treguar Hatabit shumë prej asaj që dinte, që prej kohës kur kishte ardhur në Afganistan si i ri, derisa ai u nis për në Taxhikistan, si komandant i shkëlqyeshëm.

Pas eksplodimit të bazës Amerikane në Riad, Qeveria Saudite kërkoi nga Qeveria Pakistaneze që ta dëboi Sarehin, pasi që ai jetonte gjatë asaj kohe në Peshavar. Ata e akuzuan As-Sarehin se ishte i përzier në këtë eksplodim. Edhe pse pa asnjë fije fakti. Qeveria Pakistaneze u pajtua që të ia dorëzoi As-Sarehin Qeveris Saudite në shkëmbim për dy kontrabandistët më të njohur Pakistanez të drogës të burgosur në Arabin Saudite dhe që po pritnin që të ekzekutoheshin. Pas ekzekutimit të 4 vëllezërve në Arabi Saudite për planifikimin e eksplodimit në Riad. Qeveria Saudite ka qenë dashtë që ta liroj As Sarehin, por ata vazhduan që ta mbajnë të burgosur atë. Ai gjendet në burg tani ka më shumë se 3 vite dhe këto gjëra në vijim i janë bërë atij:

Qafa i ishte nxjerr kështu që përherë i është paaftësuar. Ai nuk ka mundësi që ta kthej qafën e tij prej një ane në anën tjetër. Atë e kanë zhveshur lakuriq dhe e kanë detyruar që të qëndroi në këmbë me javë. Ai i ishte nënshtruar torturimeve elektrike të të 3 llojevë te torturave elektrike, duke përfshirë edhe Sindirellën. Atij nuk i është lejuar që ta vizitoi familja e tij. Trupi i tij tani është dobësuar shumë dhe fytyra e tij është deformuar, sikurse ndonjërit që i është nënshtruar torturimeve të ashpra fizike dhe mentale.

Në mesin e këtyre torturimeve, As-Sarehi i tha hetuesit të tij: "Më sjell një letër dhe do të nënshkruaj për të pranuar për çdo krim që ju më akuzoni. Unë e kamë mbytur Kryetarin Kenedi, Unë e kamë mbytur Mbretin Fejsal, Unë i kamë kryer eksplodimet në Rijad dhe Hobar, çdo gjë që dëshironi." Hetuesi i tij iu përgjigj se kjo nuk është mjaft e mirë; ata kishin dëshirë që ta dinë se si i ka bërë. Ai iu përgjigj atyre "Unë po ju tregoj juve, unë nuk i kamë bërë këto krime, prandaj si ka mundësi të tregoj se si i kamë bërë ato?"

Unë pash një vëlla tjetër në burg, Abu Asim Al-Meki (Muhamed Hamid Al-Ahdal), që ishte i famshëm për këmbët e tij heroike në Betejën e Famshme për Tishinin, në Bosnje, më 1992. Në këtë operacion ai e humbi njërën këmbë dhe ishte i paralizuar në njërin krah që atëherë. Abu Asim që tani më është i paaftë, është rrahur me këpucë në fytyrën e tij. Hetuesi e rrahi atë me shkopin e policit në këmbën e tij të paaftë dhe e pështyu në fytyrë. Fytyra e tij gjithashtu tregon se ai ka përjetuar torturime të ashpra fizike dhe mentale.

Një vëlla tjetër i famshëm për këmbët e tij heroike në Afganistan, Abu Ishak Al-Meki i cili ishte në Jemen. Princi Naif (Ministri i Punëve të Brendshme Saudite) udhëtoi për në Jemen dhe e morri këtë vëlla në aeroplanin e tij. Ai ishte i torturuar ashpër në burg, i zhveshur lakuriq dhe i rrahur.

Një nate derisa unë isha në burg, dhe kushtet ishin shumë të rënda ndaj vëllezërve, unë e takova një vëlla i cili kishte parë një ëndërr para namazit të Sabahit një natë. Ai kishte parë Të Dërguarin e Allahut (s.a.u.s.) dhe i Dërguari (s.a.u.s.) i kishte thënë atij: "Informoi vëllezërit në

emër timin, se engjëjt po bëjnë gara ndërmjet veti për ti shkruar shpërblimet e tyre." Kjo ëndërr e vëllait sjelli pakëz lehtësi dhe guxim tek vëllezërit tjerë. Sidoqoftë, ne nuk tregua se kush e kishte parë këtë ëndërr, në mënyrë që vëllezërit mos të torturohen për shkak se kanë parë një ëndërr.

Në Er-Rueis, neve nuk na lejohej që ti lutemi Allahut duke i ngritur duart. Ndoshta hetuesi e dinte në fundin e zemrës së tij hadithin e Pejgamberit (s.a.u.s.) "se nuk ka perde ndërmjet Allahut dhe lutjes e të shtypurit." Ne u detyruam që të urinojmë në një shishe para vëllezërve tjerë dhe ti kryejmë nevojat tjera në publik gjithashtu.

Hetuesit vazhdimisht i fyenin dhe i nënçmonin ata që punojnë për Islam, prej mesit te dijetarëve, Muxhahidëve dhe thirrësve të Islamit. Ata thanë se Sheih Selman El-Audah dhe Sefer El-Havali (të burgosur në burgun e El-Heirit ne Rijad që nga Shtatori i vitit 1994) janë havarixhë dhe kafira (pabesimtarë).

Atje gjendej një krahë i veçantë i Er-Rueisit vetëm për gra. Këtu, ata do të mbanin gratë, bijat, nënat dhe motrat e vëllezërve. Ata e sollën gruan e njërit prej vëllezërve dhe u kërcënuan se do ta dhunojnë atë përveç nëse vëllai i pranon krimet për të cilat e akuzonin. Vëllai nënshkroi çdo gjë që ata i kërkuan. Njëri prej vëllezërve kishte ikur nga vendi para se ta arrestonin, prandaj Ministria e Punëve të Brendshme të Saudis burgosi 7 gra anëtare të familjes së tij, për 8 muaj si dredhi për të kërkuar që vëllai të kthehet. Ka qenë e zakonshme për ata që ti zhveshin vëllezërit lakuriq dhe të bëjnë shaka me pjesët private të tyre. E tërë kjo është nga vendi i cili e quan vetën Beled-ut-Teuhid (Toka e Teuhidit) dhe sundimtari i të cilit e quan vetën Hadim-ul-Haramein Esh-Sherifein (Kujdesuesi i Dy Xhamijave të Shenjta).

Disa prej emrave të Torturuesve në Er-Rueis:

Adnan Filimblaan (ai ishte më i keqi)

Talib Ad-Dhabbaagh

Al-Kusajfaan (Nuk më kujtohet emri i tij i parë)

Ghazi Al-Xhudaibi

Al-Zagzoug (ai ishte Kryesuesi i Burgut Er-Ruais, që njihej ti ketë puthur këmbën Ministrit të Punëve të Brendshme, Princit Naif)

Dhe si pikë përfundimtare, ish Ministri i Punëve të Brendshme të Egjiptit , Zaki Badar është larguar nga posti i tij për arsye se ai ishte shumë i ashpër dhe i pa njerëzishëm në metodat e torturimit, dhe shumë njerëz vdiqën në burgun e tij. Ministria e Punëve të Brendshme të Saudit menjëherë e punësoi atë dhe ai ju ndihmoi që të organizojnë metoda të ndryshme torturimi ndaj vëllezërve. Ai ishte këshilltari personal i Princit Naif në mënyrë se si të sillet me Islamistët. Falënderimi i qoftë Allahut që ai vdiq gjatë një vizite të hershme të tij në Amerikë.

Edhe pas lirimit, të gjithë vëllezërve u janë marrë pasaportat e tyre në mënyrë që mos të udhëtojnë jashtë vendit. Për më shumë, disa prej vëllezërve ende vuajnë nga plagët e përhershme të shkaktuara ndaj tyre në Er-Rueis. Ne lusim Allahun që ti liroj vëllezërit që ende gjenden brenda: Hassan As-Sarehi, Muhammad Hamdi Al-Ahdal (Abu Asim Al-Mekki), Abu Ishak Al-Mekki, Abu Shahid Ash-Sharki dhe të tjerët. Falënderimi i qoftë Allahut kjo vetëm se na bënë më të fortë, sikurse që thotë Allahu në Kuran:

A mos menduat ju se do të hyni në xhennet e All-llahu pa i ditur (pa u vërtetua në praktikë) se cilët prej jush kanë luftuar, dhe pa u ditur cilët prej jush ishin të durueshëm. [Kuran 3:142]

## -Tortura në burgjet e Saudisë-

Rrëfen një i burgosur Musliman

*Në vijim është tregimi,të cilin na e tregoj një i ri, një i sprovuar i besueshëm i luftës Afgane, i cili ishte burgosur në burgun Ar-Ruvais në Xhiddeh dhe të cilin Allahu e shpëtoi.*

Kabuli ra, zjarret e fitnes dhe mosmarrëveshjes u ndezën në mes grupeve të ndryshme të Muxhahidëve.

Ne mbajtëm duart tona larg nga pjesëmarrja në fjalime të ashpëra dhe fitne të errëta. U ktheva prapa ne mbretërinë (e Arabisë Saudite) për të kërkuar siguri dhe qetësi. Kam kerkuar trajtim për këmbën e prerë të cilën e humba gjatë Xhihadit në Afganistan. Kam qëndruar ne Xhiddeh. Kam jetuar në afërsi të spitalit në një banesë të vogël duke mos u kujdesur për asgjë përveç trajtimit të këmbës time dhe shërimin e plagëve të mia.

Pas bombardimit në Rijad (nga aftësitë trajnuese të KB, nëntor 1996), unë u zgjova nga një trokitje e fortë në derën time. Qëndroja në bastunin tim duke vrapuar për ta hapur atë dhe për të parë se kush trokiti. Trokitësit shpërthyen derën dhe hynë brenda në banesë. Mendova se ishin hajdutë. Unë bertisja në ata: "Kush jeni ju? Çka kërkoni prej meje?" Ata ishin njëmbëdhjetë, antarë të Mabaheth ( Sigurimi i Saudisë). Ata erdhen rreth meje, kontrolluan banesën time dhe kthyen atë kokëposhtë pasi ata më kishin lidhur duart për 2 orë. Të gjithë atë kohë që ata po kontrollonin, nuk lanë diçka ose dikund pa kontrolluar, duke përfshirë edhe tubacionet në banjo. Pastaj ata morrën çka dëshiruan nga librat dhe kasetat dhe më morrën mua me ta, të lidhur. Udhëtimi morri 8 muaj të mjerimit dhe agonisë.

Kur nuk kisha menduar se dikush mund të gjejë një trajtim të tillë të turpshëm në tokën e dy vendeve të shenjta. Makina u ndal para një ndërtese të madhe. E dija se ishte Burgu Ar-Ruvais ku gjendet qendra e Mahabeth të Xhiddes. Kemi kaluar një derë të madhe dhe vetura bëri një udhëtim rreth kompleksit sikur ata donin të më jepnin një aromë turistike të oborrit të këtij kompleksi, i cili u zgjerua deri në fund që të jetë në gjendje t'ju shërbejë viktimave nga rritja dhe vazhdimi i sulmeve.
Brenda kompleksit, une u prita nga rojet e burgut që bënë rregullin e zakonshëm procedurat e"regjistrimit" dhe ndërrimin e rrobave për të mbajtur sendet e mia personale.

Unë u dërgova në një qeli të vogël qe nuk i kalonte 1.5m në gjatësi dhe 1.0m gjërësi. Kam qëndruar aty për 3 muaj. Jo shumë kohë pas ardhjes time mua më dërguan në Zyrën Nr.1. Aty unë takova përsonin i cili merrte në pyetje "Ebu Najif-in" dhe i cili kohëve të fundit u gradua në rangun e zëvendësit. Ai ishte graduar, unë besoj për angazhimin e tij për të poshtëruar robërit e Allahut dhe metodat e tij të krijuara për tortura. Më vonë zbulova, se ndalimi tek "Ebu Najif-i" ishte ndalimi i parë, një pyetje e nivelit të ulët, por ai ishte angazhuar për të bërë këtë „rregull" vetë. Ai pastaj i jep çeshtjen të nënshtruarit, duke e ndjekur çështjen vetë, ose duke kërkuar këshilla dhe udhëzime nga shefi i tij, drejtori i burgut, Zagzoug.

Unë qëndrova përpara tij, duarlidhur. Dy të nënshtruarit ishin duke qëndruar pranë tij. Fytyrat e tyre nuk kishin shprehje tjetër përveç atë të frikës dhe urrejtjes. Ai më pyeti :''A ishit ju ai që vendosi bombën në Rijad?" Unë refuzova çdo lidhje me bombardimet. Ajo ishte e vërteta-Nuk dija asgjë për bombardimet, përveç asaj që kam lexuar dhe dëgjuar në media. Ata filluan të më rrahin ashpër. Nuk kishte vend në trupin tim që nuk ishte goditur dhe që nuk më dhimbte gjatë seancës. Rrobat e mia ishin të gjitha të shqyera. Të gjitha këto dhe duart ende i kisha në pranga. Isha gjysmë i zhveshur. Oreksi i tyre për torturë ishte hapur. Duke parë gjendjen në të cilën

ndodhesha, tani duke përdorur kamgjikë dhe mjete që kurrë nuk i kisha parë në jetën time.

Disa orë pas rrahjes ata ishin duke më pyetur pyetjen e njëjtë përsëri dhe përsëri :"Pse keni bombarduar Rijadin?" Unë nuk mundesha të bëj asgjë përveç se të mohoj akuzat. Unë nuk e kam bërë atë. Mua mu morrën mendtë dhe përfundimisht më ra të fiket nga ajo që më bënë. Çdoherë që më binte të fikët, ata më hedhnin ujë që të zgjohem. Nuk mundesha më shumë të qëndroja dhe rashë në dysheme. Sikur ata mos ishin të lodhur dhe mërzitur nga torturimi që më bënë, do të më jepnin fund atë ditë. Ata urdhëruan rojet që të më dërgojnë në qeli. Dy rojet më hodhën mua atje. Isha si një kufomë e të vdekurit. Nuk kisha mundësi as të lëvizë.

Ditën tjetër ata më morrën përsëri në pyetje. Më pyesnin pyetjen e njëjtë përsëri dhe përsëri. Çdoherë që mohoja më rrahnin me kamgjik. Ata ndërruan metodat e torturimit këtë herë. Unë i kisha duart e lidhura prapa të varura në to një gajtan metalik si një kafshë feste e gatshme për pjekje. Marrja në pyetje tani është një skenë e veçantë e torturimit. Ata më goditnin mua me kamgjik dhe shkopinjë. Ndonjëherë ata e bënin këtë sëbashku. Ndonjëherë me rend. Ata ishin duke bërë Xhihad në rrugën e Mbretit dhe duke garuar se kush do të më godet i pari. E gjithë kjo ishte në rregull në sytë e tyre. Unë nuk mundesha të qëndroj më në asnjë komplot të tyre. Isha i varur në ajër. Koka ime ishte në pezullim. Toka ishte duke u rrotulluar. Shpirti kërkonte ndihmë nga Krijuesi i tij kundër këtyre bishave.

Unë isha në një formë më të mirë se të burgosurit tjerë. Disa prej tyre gjatë torturimit apo gostisë pjekëse nuk kishin rroba. Dhe i preknin në pjesët përsonale të tij dhe futnin në rektumin e tij çka të dëshironin.

Pas gjithë kësaj ata qeshnin sikur festonin në një kamp me zjarr.

Në ditën e dytë më dërguan në qeli. Isha në gjendje më të keqe se një ditë më parë. "Festat'' dhe "ahengjet" vazhduan deri vonë deri sa "Ebu Najif" u lodh. Ai më dërgoi te shefi i tij Zagzoug. Ai kishte një gjuhë të keqe dhe një mënyrë të folurit të kufrit. Ai e mallkonte Sheriatin, Fenë dhe Muslimanët.
Ai i mallkonte dijetarët dhe të drejtit. E mbaj mend se si ai e ofendoi Fenë dhe si ai e quajti ligjin Islam (sheriatin) me fjalët më të këqija, të cilat pasha Allahun më kanë lënduar më shumë se plagat në trupin tim nga torturat. Jam ndjerë i pafuqishëm për të mbrojtur fenë e Allahut në një kohë që Ai do të pëlqente mbrojtjen time. Ai ishte me gjithë këtë, duke më kërcënuar se do më dhunonin.

Pasi hetuesit menduan se une isha një rast i pashpresë, për shkak se nuk kisha lidhje me bombardimet në Rijad, ata filluan të më detyrojnë mua të pranoj se unë isha nga njerëzit e Tekfirit, ata të cilët jo vetëm për udhëheqësit tonë thonë se janë pabesimtarë, por që shkojnë deri në atë pikë të pretendimit se edhe Ulemaja dhe e tëra shoqëri që është në shtetin e pabesimtarëve janë mosbesimtarë.
Ata dëshironin të më detyrojnë të pranoj që kam planifikuar një aksion të armatosur ku kam pasur në shënjestër disa objektiva të veçanta civile.

E dija më vonë, kur më dërguan në një qeli të përbashkët, se të gjithë të rinjtë që ishin në burgim ishin të detyruar të pranojnë se kishin bërë veprime të armatosura dhe se ishin njerëz të tekfirit. Kjo ishte në lidhje me shtetasit e Saudisë. Sa për ato jo të Saudisë ata ishin pyetu për të pranuar dy gjëra:

Ose se kishin punuar për shërbimet e zbulimit të shteteve të tyre të vendlindjes ose se kishin mbështetur luftën e armatosur në vendet e tyre. Kushdo që mendoi se opcioni i zgjedhjes do ta shpëtonte prej torturës u mashtronte.

Unë kuptova pasi u zhvendosa në qelinë e përbashkët se numri i të burgosurve ishte i madh. Ajo ishte kështu sepse nëse ndonjë i ri shfaqte ndonjë shkallë të fetarisë do të burgosej në burgun Ar-Ruvais. Unë zbulova se gratë e disa të rinjëve ishin gjithashtu të burgosura. Ata ishin duke u marrur në pyetje nga bishat e egra. Kam qenë i zemëruar dhe i pafuqishëm. Këto hetues nuk kishin moral ose standarde morale që t'i pengojnë ata, për mos t'i vënë në shënjestër këto zonja. Unë kisha mundësi vetëm të kërkoj ndihmë nga Allahu për ti mbrojtur dhe shpëtuar ato. Disa të burgosur më treguan se ishin kërcënuar se do t'ua përdhunojnë gratë e tyre nëse nuk pranojnë. Unë zbulova gjithashtu se disa nga të burgosurit ishin mbledhur në një dhomë, të zhveshur, të gjithë të torturuar, derisa të tjerët shikonin poshtërimin dhe degradimin e mëtejshëm. Gjithashtu mësova se Xhehennemit të cilit unë iu ekspozova nuk ishte asgjë në krahasim me atë që të tjerët kishin parë.

Ata ishin që kishin parë thonin e gishtit të këmbës dhe të dorës së tyre të hequr. Ata që kishin qënë të privuar nga gjumi për disa ditë rresht. Ende i mbaj mend sytë e një të burgosuri i cili ishte ndaluar të flejë 9 ditë. Ata e qëllonin me kamgjik çdoherë që ai u ulte apo u përpiqte të flejë. Torturuesit e tij ishin duke marrë rolet për tu siguruar që ai nuk do të flinte. Ata ishin në një kryqëzatë „Xhihadiste“ për ta ndaluar atë nga gjumi që vendi i tij mos të humbej!! I gjori pas kësaj humbi nervat e tij dhe filloji të qante histerikisht, prej të cilës vuan ende.

Në qelinë e përbashkët, pashë dhe dëgjova atë që askush nuk mundi ta besonte kurrë. Në kampin e përqëndrimit unë pashë një grup të Muxhahidëve, atyre askush në Arabi nuk mundej t'i vëndosë ndonjë pikë përveç nga rruga e nderit dhe respektit për përkushtimin dhe guximin në rrugën e Allahut. Aty pashë të famshmin Hasan al-Srihi (nga operacioni në afganistan i ''Luajve të Dinnit") i cili ishte sjellë nga Pakistani dhe i ishte dorëzuar regjimit. Ai i ishte ekspozuar torturave më të këqija nga shërbëtorët e Mbretit që të pranojë bombardimin në Rijad. Përkundër faktit se asnjë lidhje nuk kishte krijuar me shoqërinë e bombardimit, qoftë afër ose larg, ai ende është në burg. Askush nuk e përkrahu atë në botën e jashtme, as autoritetet nuk i bënë drejtësi atij. E dija nga qëndrimi im atje se Profesori palestinez Muhammed Jusuf Abbasi, i cili ishte pauses i Shejh Abdullah Azamit në Mekteb Khadamat El-Muxhahidin, ishte aty.

Ebu Abdulaziz "Barbaros", njeriu i cili kishte qënë në ballë të Xhihadit në Bosnjë, i cili ishte tanimë 50 vjeçar, që sakrifikoi shumë në kryerjen e detyrës së Xhihadit për hirë të Allahut, ai ishte gjithashtu aty.

E dija se aty kishte një qeli të veçantë të quajtur" Qelia e ngatërresave" e përgatitur veçanërisht për ata që nuk bashkëpunojnë me hetuesit. Qelia ishte e vendosur jashtë ndërtesës kryesore në Kompleksin Er-Ruvais, në diellin e nxehtë. Ajo kishte një banjo e cila nuk kishte dalje. Prandaj të gjitha jashtëqitjet e mbetura në vend, sjellnin insekte dhe aromë të keqe. Kjo është për ata që kalojnë pranë saj, çka në lidhje me ata që jetojnë në të? Kjo më kujton një problem tjetër prej të cilës të gjithë kemi vuajtur. Ajo e banjove. Banjoja e të burgosurve ishte shumë e vogël. Ne duhej të qëndronim në një rresht që të mundeshim ta çlironim veten. U mësuam që të çlironim veten në qelinë kolektive.

Kjo është ajo që kam dëgjuar nga dëshmitarët dhe atë që unë pashë, nga frika fizike dhe emocionale, e cila ende më ndjek. Edhe pasi u zhvendosa në qelinë kolektive, unë nuk isha i kursyer nga skenat e torturimit. Secili prej neve është marrë të paktën dy herë në javë në "festat e pjekjes". Gjatë çdo seance të agonisë hetuesit krijonin histori të reja, akuza të reja, nga drejtimi i armëve, kontrabandë, deri tek lidhjet me "X" ose" Y" të Tekfirit.

Përkundër gjithë kësaj, intrigat e torturuesve dhe shërbëtorëve të Mbretit dhe shpresat e tyre,

janë të dënuara në dështim. Ajo është me anë të gjykimit dhe nëpërmjet durimit se fitorja e Allahut është afër dhe Fuqitë e Tij janë shfaqur.

Ajo është në këtë kohë që qetësia madhështore pavarësisht vështirësisë vjen. Ajo është me anë të kësaj që kemi bindje se Allahu do ta realizojë premtimin.

Unë kurrë nuk kam dëgjuar askënd të pendohet për një ditë të harxhuar në Xhihad, ose ta konsiderojë Xhihadin si një burim të lëndimit. Ata ishin objekte në duart e atyre që nuk i frikësohen Allahut. Disa kanë shfaqur shembuj të mirë të durimit dhe fuqisë. Hasan Al-Srihi ishte biseda e të gjithëve: Si pas torturës, ai vazhdonte përsëri të lexonte Kur'an dhe të bënte Dhikër. Ai qëndroi në një gjendje të tillë derisa tortura mbaroi.

U ndjeva i qetësuar pasi pashë atë. Pas gjithë asaj që e pashë, pohimi i njerëzve të parë në Tv, ose ata që i kishin publikuar në mediat e shtypit nuk ishin asgjë, përkundër rrëfimeve të detyruara dhe detyrës së hetuesve që i detyrojnë viktimat me forcë që të nënshkruajnë çdo gjë që ata shkruajnë. Nëse ju shihni ato çështje në kushte të tilla jonjerëzore, në asnjë mënyrë dikush do besonte çfarë autoritetet pohojnë.

E lus të Plotëfuqishmin, me gjithë Fuqinë e Tij, të largojë këtë vështirësi të imponuar mbi popullin e Haramejnit, sepse ajo është tani një burg për çdonjërin që kërkon përmirësim, ose mbështet ligjin e Sheriatit, kur një herë, kjo tokë ishte vend i strehimit për ato të shtypurit. E lus Allahun t'ju jep fitore Muslimanëve në përgjithësi, dhe njerëzve të Gadishullit në veçanti, t'ju jep atyre fitore mbi ata që i dëmtuan dhe të konsiderojnë që ne kemi qenë të nënshtruar gjithashtu, unë dhe vëllezërit e mi, si begati në favorin tonë në Ditën që ne do ta takojmë Atë. Amiiin

Burimi: MIRA (Lëvizja për reforma islamike në Arabi)

miraserve.com

Ky artikull u publikua në botimin e 12 të Nida'ul Islam gazetës, Mars-Prill 1996

**Përktheu për Forum-Islamik: Sumaya**

## -fjala e së vërtetës e Shejh Faris esh-Shuvejl ez-Zehrani në burgun e familjes-saudite-

Shejh Faris esh-Shuvejl ez-Zehrani është një nga dait (thirrësit) të cilët guxuan t'ia thonë të vërtetën zullumqarit në fytyrë, madje edhe me çmimin e sigurisë dhe lirisë së tij. Për shkak të fjalëve të tij me të cilat ai i zbuloi zullumin e qeverisë saude dhe u bëri thirrje njerëzve për të rezistuar neo-kolonializmin e kryqëzatave, u arrestua nga forcat e sigurisë saudite në gusht të vitit 2004 në Abhi. Edhe në burg ishte i njohur për të thënë të vërtetën, madje edhe para tagutave.

Një dite në qeli e vizitoi dr. Ali el-Afnani, psikologu marionetë i cili punonte në "Programin për rehabilitimin e terroristëve" dhe i tha shejh Ez-Zehranit që të kërkoj çfarëdo që dëshiron, dhe se tagutët janë të gatshëm për ti përmbushur kërkesat e tij dhe filloi ti shpreh ofertat e tyre, por shejhi tha: "Unë nuk dua asgjë, kërkesat e mia janë të kuptueshme, pse qëndroni në rrugën e martesës time dhe e parandaloni atë?"

El-Afnani tha: "Ti dëshiron ta martosh një terroriste!"

Shejhi tha: "Kjo është e thjeshtë. Një njeri terrorist do të martohet me një grua terroriste, dhe këtu nuk ka asnjë problem."

El-Afnani tha: "Atëherë ju do të keni djalë terrorist."

Shejhi iu përgjigj: "Një tagut si ti donë të martohet me një grua tagute dhe do të kenë një tagut (djalë). Atëherë djali yt do të luftojë djalin tim dhe kjo është natyra e konfliktit midis së vërtetës dhe gënjeshtrës." Kafiri në këtë u bë konfuz.

El-Afnani pastaj tha: "Merre këtë copë letër dhe shkruaje kërkesën tuaj Muhamed bin Naifit (ministri aktual i punëve të brendshme të qeverisë saudite)."

Shejhi e mori letrën dhe e shkroi në fillim: "Essalamu a'ali mani ittaba'a el-huda" (paqja qoftë mbi atë që e ndjek udhëzimin, forma me të cilën fillon letra për jobesimtarët) El-Afnani i tha: "Si mund ta shkruash Essalamu a'ali mani ittaba'a al-huda, a është ai një kafir?" Shejhi iu përgjigj atij: "A dyshon në kufrin e tij

(Light Of Islam) & Put vjernika

www.botaislame.com

## -Letër nga Toka e dy xhamive të shenjta (Arabia Saudite)-

Në emër të All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!

Tërë lavdërimi i takon Allahut, Zotit të botëve, dhe paqja dhe bekimet qofshin mbi Profetin tonë të dashur Muhamedin, paqja qoftë mbi të, familjen e tij dhe shokët e tij fisnikë.

Pastaj:

Ne jemi anëtarë të familjes së personave të cilët janë në burg në të ashtuquajturën Arabi Saudite – vendin e dy xhamive të shenjta. Së pari, kërkojmë ndihmë prej Allahut, dhe pastaj kërkojmë ndihmën e Ummetit për të na çliruar nga tirania e shtypjes të familjes Saude, e cila për shumë vite është duke na shkatërruar jetët tona.

Regjimi mbretërore në të ashtuquajturën Arabi Saudite e mbështetur nga kryqtarët pa pushim bënë komplote në të gjitha aspektet e jetës njerëzore. Vëllezërit i ndjekin dhe i burgosin të cilët i kanë lënë shtëpitë e tyre për ti luftuar kryqtarët në Afganistan, Irak dhe vende të tjera të xhihadit. Ata arritën për ti vrarë ose kapur shumë prej muxhahidëve. Vazhdojnë ti burgosin njerëzit e drejtë për arsye të parëndësishme. I arrestojnë dhe i burgosin të gjithë ata që i mbështesin materialisht Muxhahidët, edhe ata që i quajnë idhujtarët jobesimtarë.

Regjimi saudit i mbyll madje edhe ata të cilët vetëm duan të shkojnë për Xhihad për ti mbrojtur të shtypurit, dhe e gjithë kjo është bërë nën flamurin e "luftës kundër terrorizmit." Një indikator tregon se kjo është, në fakt, një luftë kundër bartësve të Teuhidit dhe Xhihadit është edhe ajo se numri i të burgosurve e ka arritur shifrën prej 30 000. Shumë të burgosur i kanë kaluar tashmë 5 deri në 10 vite, dhe disa më shumë se 10 vite në burgjet e ashtuquajtur të Arabisë Saudite.

Të burgosurit në këto burgje po i nënshtrohen torturave të ndryshme psikike dhe fizike të tilla si tërheqja e thonjve, goditjet elektrike, rrahjet, privimi nga gjumi dhe kërcënimeve me vdekje, ndërsa ata që arritën të mbijetojnë kanë dalë nga burgu të paralizuar ose me një sëmundje

kronike. Midis tyre janë: Yasir si - Sayih, Salih el- Muhawis, Murad al - Mukhlif dhe shumë të tjerë.

Megjithatë, edhe më keq është se shumë prej të burgosurve u vranë nga torturat ose dështimi për tu siguruar trajtimin e nevojshëm mjekësor. Mukhlid al - Otaibi, Khalid ar -Rezni, Mishalin el-Harbi, Sulltan ad- Da'eesi dhe shumë të tjerë kanë përfunduar në këtë mënyrë.

Regjimi sauditë na ka shkaktuar një tragjedi të madhe, dhe kështu ai filloi ti mbyllë gratë muslimane, diçka e padëgjuar në Islam. Njëra prej të burgosurave të shquara është edhe Hayla el- Qusayr (Allahu e shpejtoftë lirimin e saj).

Ne, familjet e këtyre të burgosurve, duam ti tregojmë tërë botës për gjendjen e tyre, para se të vdesin nga torturat e regjimit kriminal saudit. Kemi trokitur në çdo derë që sipas fjalëve të regjimit na ishin në dispozicion: Dyert e Ministrisë së Punëve të Brendshme të Gjykatës Mbretërore të Drejtësisë, Ministrinë e të burgosurve, dhe shumë të tjera, por pa dobi. Asnjë nga institucionet e mësipërme nuk na ka ndihmuar. Në vend që të na ndihmone, regjimi tiranik ka nisur një fushatë për shpifje kundër karakterit tonë. Unë kam qenë nën presion të tmerrshëm për të hequr dorë nga ideja e kërkimit të drejtësisë për të afërmit tanë në burgje.

Kur qeveria nuk pranoi për lirimin e të afërmve tanë të arrestuar padrejtësisht, kemi qenë të detyruar për të mbajtur një proteste publike që e tërë bota të kuptoj në lidhje me vuajtjen tona. Megjithatë, ne vetë jemi bërë të burgosur. Kështu, një skenar i ashtuquajturës Arabi Saudite është: Kushdo që bënë fushatë për lirimin e anëtarëve të familjes do të bëhet gjithashtu një i burgosur. Regjimi në këtë pikë po i burgos burrat, gratë dhe fëmijët në numër të madh.

Regjimi tiranik përfundimisht, pas shumë vitesh, e ka shpikur një mashtrim për të na heshtur, dhe me 2011 ka filluar me gjykimin e të afërmve tanë të arrestuar. Në vend të veproj mbi parimet e drejtësisë, fjalosjet e gjyqtarëve të seancës dëgjimore të gjykatës mbretërore u kthyen në një cirk. Ajo mori një kohë të gjatë për të përfunduar gjykim e vetëm një të arrestuari. Ata shpesh do të merrnin ditë të lira dhe pushime për ta zgjatur më tej procesin gjyqësor. Edhe në qoftë se merrnin vendimin për lirimin e një personi, në ndërkohë ata i arrestonin me dhjetëra anëtarët të familjeve tona.

Ne themi për vëllezërit dhe motrat tona në Britaninë e madhe se ne jemi shumë të prekur nga thirrja e juaj për ti liruar të afërmit tanë. Ne jemi të kënaqur me ndihmën që e marrim prej tyre. Ne mendojmë se Umeti është një dhe se zemrat e muslimanëve janë të bashkuara, edhe pse në mënyrë gjeografike jemi larg nga njëri-tjetri. Ju lutemi të vazhdoni ti transmetoni vuajtjet e të burgosurve në të ashtuquajturën. Arabia Saudite. Ju lutemi gjithashtu, të vazhdoni të jepni informacione shpjeguese për mizorinë dhe terrorin e regjimit saudit - një realitet që ajo me vite të tëra është duke u përpjekur për ta fshehur me kërkesën e pretenduar të ligjit islamik.

E lusim All-llahun xh.sh., që të ju ruaj, që të ju bëje të paluhatshëm në të vërtetën dhe të ju ndihmoj kundër armiqve tuaj dhe armiqve të Islamit.

Vëllezërit dhe motrat tuaja nga Toka e Dy Xhamive të Shenjta.

Burimi: Webfaqe dhe Forume islame

www.botaislame.com

# Lista e disa prej hoxhallarëve të burgosur në burgjet e Familjes Saudite

1.Hoxha i nderuar, Alame **Muhammed Sababi**, 85 vjeçar.

2.Hoxha i nderuar, Alame **AbdulKerim Humejd**, 70 vjeçar.

3.Hoxha i nderuar, Alame **Ahmed Sinani**, 65 vjeçar.

4.Hoxha i nderuar, Alame **Velid Sinani** (i dyti me vite të kaluara në burg nga dijetarët).

5.Hoxha i nderuar, **muhadithi Sulejman El-Uluan**.

6.Hoxha i nderuar, **muhadithi Abdullah Sad.**

7.Hoxha i nderuar, **Abdullah Ris,** 50 vjeçar.

8.Hoxha i nderuar, **AbduRrahman ibn AbdulAziz Sudejs**.

9.Hoxha i nderuar, **Ibrahim Rajs.**

10.Hoxha i nderuar, **Ali El-Hudajr.**

11.Hoxha i nderuar, **Nasir El-Fehd**.

12.Hoxha i nderuar, **Seid Zuejr.**

13.Hoxha i nderuar, **Fair Ale Shuejl Zehrani.**

14.Hoxha i nderuar, **AbdulAziz Kamil.**

15.Hoxha i nderuar, **Musa El-Karni.**

16.Hoxha i nderuar, **AbdulAziz El-Burejdi.**

17.Hoxha i nderuar, **Ibrahim Nasir.**

18.Hoxha i nderuar, **Husejn ibn Ali El-Temimi.**

19.Hoxha i nderuar, **Halid ibn Abdilah Hemlan.**

20.Hoxha i nderuar, **AbdulAziz Xhulejl.**

21.Hoxha i nderuar, **Fehdul Asakir.**

22.Hoxha i nderuar, **Halid Rashid.**

23.Hoxha i nderuar, **Ahmed El-Halidi.**

24.Hoxha i nderuar, **Muhamed Salim Deuseri.**

25.Hoxha i nderuar, **Abdullah Rashid.**

26.Hoxha i nderuar, **Suud Deruish Buajnin.**

27.Hoxha i nderuar, **Fehd Deruish Buajnin.**

28.Hoxha i nderuar, **Halid El-Uluan.**

29.Hoxha i nderuar, **Salih El-Uluan.**

30.Hoxha i nderuar, Nasir Amër (shoku i AbdulKerim HUmejd, nuk është Nasir Amër ikhani!)

31.Hoxha i nderuar, **Mensur Sababi.**

32.Hoxha i nderuar, **Mensur Kadi.**

33.Hoxha i nderuar, **Akil El-Akil.**

34.Hoxha i nderuar, **Seid El-Gamidi.**

35.Hoxha i nderuar**, Halef Itri.**

36.Hoxha i nderuar **Sad Shetui.**

...dhe shumë të tjerë, Allahu i liroftë nga robëria.

Përgatiti: **Teuhid.NET**

**Ebu Mundhir Shenkiti**

Ky tekst është shkëputur nga libri: **"Vendi i dy haremeve, popull muxhahid, qeveri e shitur"**

# Kush do të ngrihet për të burgosurit muslimanë?

Kjo është një hutbe e mbajtur prej **Shejh Muhamed Abdullah El Habdan, Imam i xhamisë El Izz bin Abdus Selam në Riad**, Arabi Saudite, të premten më 16 gusht 2002 (07/06/1423 hixhrije). Titulli i hutbes ishte: KUSH DO TË NGRIHET PËR TË BURGOSURIT MUSLIMAN? një hutbe e pa paguar dhe shpresohet që të gjithë ata që nuk qenë prezent të kenë dobi prej saj, veçanërisht në çështjen për të cilën kanë dëgjuar shumë, derisa edhe propaganduesit e islamit.

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit**

O Umeti islam: Lufta ndërmjet të vërtetës dhe të pavërtetës po vazhdon, ndërmjet dritës dhe errësirës,ndërmjet udhëzimit dhe devijimit, ndërmjet islamit dhe kufrit...dhe do të vazhdoj deri në ditën e gjykimit. Luftë në të cilën populli i imanit do të jenë fitimtarë, por nganjëherë mund ti jepet humbje... dhe ajo është për shkak të disa faktorëve që i rrethojnë, që nuk do të sjell diç tjetër përveç se vonim të fitores.

Si rezultat i kësaj lufte, Allahu më i Larti e zgjedh atë që dëshiron Ai prej robërve të Tij. Prej mesit tonë ka të tillë që kanë pasur sukses me nderin e shehidllëkut në rrugën e Allahut. Ka prej mesit tonë që janë të plagosur në rrugën e Allahut, dhe ka disa prej gjymtyrëve tona që kanë shkuar përpara neve në xhenet. Dhe ka prej mesit tonë që janë robëruar dhe që kanë ra në duar të armiqve tanë, dhe kjo nuk është diç më shumë përveç se rezultati i të gjitha betejave, duke i përfshirë edhe betejat e xhihadit. Kushdo që i shfleton faqet e historisë, do të informohet se një gjë e ngjashme është një normë që nuk është asgjë e çuditshme me të. Sa prej heronjve janë mbytur? Sa burra prej tyre janë plagosur dhe sa prej kalorësve janë burgosur? Por a mos u mbuluan shpirtrat e tyre me dobësi? A mos u mërzitën zemrat e tyre me frikë? Ne pyesim, a mos iu kacavjerrë atyre dobësia dhe mjerimi në zemrat e tyre për shkak të robërimit të tyre?

Ne e kemi shembull Hubejb bin Adijen (radiAllahu anhu) i cili kishte rënë në duart e mushrikëve të cilët e përcillnin atë prej Qabesë për ta mbytur atë. Ai iu tha atyre, “Me lejoni ti fali 2 reqate.” Kur i përfundoj ato ju tha atyre, “Po mos të kishte qenë se ju kishit për të menduar se po i frikësohem vdekjes, kisha për ta zgjatur namazin.” Ai ishte i pari cili e ka vendosur traditën e faljes së 2 reqateve para ekzekutimit. Ai pastaj tha, “O Allah numëroj një nga një! Mbyti një nga një! Dhe mos të mbetët asnjë i gjallë prej tyre!” Ai pastaj tha, “Për derisa unë mbytem si mysliman për hir të Allahut, unë nuk mërzitem se në cilën anë rrëzohem. E tërë kjo është për hir të Allahut: Nëse Ai dëshiron, do të më bekoj mua me ribashkimin e copave të shqyera të trupit tim.” Përfundimisht ai u mbyt prej Ukbah bin El-Harith. Në të vërtet, ka mundësi që Allahu të tregoj butësi ndaj një të burgosuri të tillë dhe ti dhuroj atij gjëra të cilat ia qetësojnë zemrën e tij. Për shembull, Hubeibi, kur ishte burgosur, i ishte dhënë butësi prej Allahut sikurse që dëshmon një grua e cila ishte dëshmitare e ngjarjes: “Unë kurrë nuk kam parë të burgosur në gjendje më të mirë se Hubeib. Në të vërtet e kam parë atë duke ngrënë rrush dhe frute të cilat gjendeshin atë ditë në Meke - e tërë kjo ndërsa ai gjendej i prangosur në zinxhir të hekurt – vetëm se ka mund të jetë furnizim I furnizuar prej Allahut.” Në anën tjetër, një i burgosur ka mundësi të torturohet, të nënçmohet dhe të sprovohet; vetëm që Allahu t’ia ngrit atij vendqëndrimin dhe shkallën në xhenet.

Allahu thotë:

**“ A menduan njerëzit të thonë: “Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?”Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që All-llahu gjithqysh do t’i dallojë ata që e thanë të vërtetën e do t’i dallojë edhe gënjeshtarët.”**[ 29:2-3]

O umeti islam;

Kështu janë të burgosurit të cilët kanë rënë në duart e armiqve tanë: nëpër burgjet në Palestinë dhe në burgjet në Kubë, në vendet tjera të globit. Këta burra: janë atë të cilët marshuan përpara për ta ngritur flamurin e xhihadit; janë ata të cilët marshuan përpara për ti ndihmuar vëllezërit e tyre, për ta mbrojtur shenjtorin e myslimanëve dhe nderin e tyre në kohën ku shumica janë dëshpëruar. Njerëzit e atillë kanë hak mbi umetin për të ju shkuar në ndihmë dhe për të qëndruar në anën e tyre gjatë sprovave të tyre. I tillë ishte i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kur e urdhëroj umetin e tij, "Siguroni lirimin e të zënëve rob!"[el-Buhariu]

Imam Maliku (rrahimullah) ka thënë; "Është obligim mbi njerëzit që ti lirojnë të burgosurit duke i shkëmbyer me tërë atë që e posedojnë, dhe nuk ka dallim në lidhje me këtë (në mesin e juristëve), për arsye se Pejgamberi (s.a.v.s.) ka thënë "Siguroni lirimin e të zënëve rob!"[el-Buhariu] Në të vërtet dijetarët e islamit kanë thënë, "Nëse shteti do të kishte tërë pasurin e tij për lirimin e të zënëve mysliman prej duarve të armikut, s'kishte për tu konsideruar shumë." Kjo është korrekte: S'kishte për tu konsideruar shumë, prapa çfarë belaje mund të jetë më e keqe se sa myslimani të poshtërohet në duart e krishterit të pagdhendur i cili vlon nga urrejtja?

Në të vërtet ju e keni parë, ne e kemi parë, dhe bota i ka parë pamjet e një tragjedie që ju ka rënë vëllezërve tanë në Kub. Ata u transportuan prej Pakistanit në një aeroplan mallrash – mjekrat dhe flokët e tyre të rruara, të zhveshur prej të gjitha rrobave të tyre, të lidhur prej kokës deri në këmbë, sy lidhur dhe të penguar që të ndiejnë ndonjë gjë. Ku është respekti për shpirtin njerëzor? Ku është respekti i vendosjes së qenieve njerëzore në kafaz të hekurt, një pamje e cila ia kujton njerëzve kafazin e shtazëve? Ata nuk janë të lejuar për ti lënë këta kafaz për kryerjen e nevojës përveç se një herë në ditë. Ata nxirren prej tyre për tu marr në pyetje – duar dhe këmbë të prangosur, me kok të përulur, vetëbesimi i tyre i thyer dhe ajo e cila ju kalon nëpër mendje është, "Ku janë ditët e lavdishme të myslimanëve? Ku janë ditët e çlirimit? Dhe ku jeni o ju mysliman??"

Të burgosurit tanë jetojnë në vapën djegëse të Kubës. Dhe kjo është gjatë dimrit, pra si do të jetë gjendja e tyre gjatë verës? Derisa edhe natën, të cilën Allahu e ka bërë kohë të pushimit dhe gjumit, robëruesit e kanë shndërruar atë në një lugatë të dritës me reflektorët e tyre ndezës. Gjatë ditës, dielli i djeg ata dhe gjatë natës ata reflektorë ndezës i pengon ata nga gjumi.

Pra si ka mundësi që ata ta shijojnë shijen e gjumit dhe si ka mundësi që ata të kënaqen me shijen e ushqimit dhe të pijes derisa ata kalojnë nëpër këto dhimbje? Në realitet dhimbja e tyre është 2 llojesh. E para është të jetuari si i robëruar nën shpirtligësinë vluese krishtere, dhe e dyta është dhimbja e myslimanëve të cilët ia kanë kthyer shpinën atyre, ku nuk ka asnjë i cili është ngritur kundër trajtimit të tyre të zbehët dhe se janë harruar prej neve si mos te kishte ndodhur gjë.

Si ka mundësi që myslimanët të jetojnë në rehati? Si ka mundësi që ata ta gjejnë ushqimin e tyre si të shijshëm ndërsa vëllezërit e tyre po mbahen të robëruar në duart e armiqve të tyre? Si ka mundësi që njeriu të kënaqet me gjumin derisa vëllezërit e tij atje janë duke jetuar në poshtërimin vlues krishterë? Si ka mundësi që lotët e njeriut të ndalen derisa i sheh vëllezërit e tij atje duke jetuar në kushte të mjerueshme dhe të vuajtjes?

Si mund ti bëjë të kënaqur myslimanët që të lejojnë që bijtë e tyre tu dorëzohen armikut mosbesimtarë, që të dëbohen në vendin më të largët në botë dhe prapë nuk trazohen gjokset e tyre dhe as që dëgjojmë prej tyre ndonjë fjalë apo thirrje? Cili është qëndrimi i shteteve? Cili është qëndrimi i fiseve? Derisa, edhe i familjeve dhe të afërmeve të tyre? A nuk është obligim për ta që të bëjnë diçka dhe të marrin ndonjë qëndrim? Duhet tua bëjnë me dije armiqve Amerikan se këta të burgosur nuk janë të shkëputur prej pjesës tjetër të botës, se ka diçka që e përcjell rastin e tyre. Ata duhet që ti bëjnë që Amerikanët ta kuptojnë që çështja e të burgosurve nuk ka marr fund ende, përkundrazi vetëm se ka filluar. Asnjëri nuk është i arsyetuar nëse heshtë për

